*fleje̋,   thej,   shej,   shejt,   brejtë,   rrefejti.*



Si fillimtingull shkruhet me shejin e vet, si në fjalen ejte:

## Dytingulli : Aj

si fillimtingull, shkruhet me shejin e vet: d. th. nji a e nji ej ✓...: në bashkim shprehet simbolisht zanori në perzanorin.

## Shembulla.

*dajë̈,   vajë,   thajë,   çajë,   bajzë,   vajzë,   vajtim,*



*huaj   ruaj,   vuaj,   shuaj.*



## Dytingulli Oj

në fillim shkruhet nji o e nji ei ✓ , po në bashkim shprehet simbolisht zanori në perzanorin.

*vojë,   vojtë,   vrojtë,   drojtë   mprojtë,   njojtë,   etj.*



## Dytingulli Uj

në fillim të fjalës shkruhet nji U e nji ej , po në bashkim shprehet simbolisht zanori në perzanorin.

### Shembulla.

*bujtë, luëjt, mujtë, drujt, mbrujt, ushujzë,*

*huëj, huajt, bujtë, vuëjt, ujti.*

### Yj.

nderpritet J, si per Y. *yjt, hyjnuëshem etij.*

ae: *haë, thaë, ngae.*

eu: *kreu, Europe, etj.*

oe: *voe, oroe, droe, etj.*

ua: *dërmua, bashkua, diftua.*

# MESIM XV.

## Lanja jashtë e Nyjevet.

Si e kemi thanë, Nyjet, i, e, të, së lihen jashtë gjithë sa herë mos të ndeshet në moskuptime.

*a*) perpara genitivit:

*Zani i Zotit, Zana e malit, Demet e vneshtës.*

*b*) perpara nji adjektivi ose participit substantiv.

*E keqja e robit. Te mirat e njeriut. Rrjedhja e lumit.*

*c*) perpara adjektivavet.

*Djal i urte. Vashe e sjelleshme. Vaize e urte.*

## Lanja jashtë e j.

Ndër të gjitha ato fjalë (substantiva etj) qe në kohë të pa-kryeme mbarojnë me i, dhe në formen e kryeme marrin i-ja, *J* lihet jashte, tue u zevëndesue me nji *i-a,* ose tue lane jashtë edhe *a* dhe tue e simbolizne si nji ej.

**Shembulla.**

*Shqipnija, Valija, deshmija, kjartesija, çudija,*

*kujdesja, miresija, Bashkija, butsija.*

USHTRIM PERSRITJE - JE.

## MËSIM XVI.

### Mbiemnat.

Si e kemi shpjegue mbiemnat në formen e pakryeme shkruhen pa *i* e pa *E.* (kur vinë mbas kryëfjalës).

### Shembulla.

*i but, i urtë, i bardhë, i zi, i kuq, i verdhë,*

*i vjeter, e urtë, e kuqe, e vjeter, e zezë, e mirë,*

*kingj i butë, vajze e urtë, zog i bardhë,*

*burr i vjeter, dele e zezë, djal i mirë.*

Gjithëashtu kur ndjek subjekti edhe në formen e kryeme, shkruhem pa i e E.

*I mjeri djal, E mjera vajzë, E bukura e dheut.*

Kur mbiemnat janë në vedi, çka në fjalí, ndodhë fort radhë, në formen e kryeme shkruhen i, dhe e të bashkanjitun.

*i - mjeri, i - shkreti, e - mjera, e - shkreta,*

*e - vyéra, etj.*

Në formen asnjanëse, qe mbaron me nyjen t. ometohet *t.*

*të urtit, të urtat, të butat, të bardhët, etj.*

Gjithashtu edhe *t* e apostrofueme lihet jashtë.

*t' arsimit, t' edukimit, t' organizimit, etj.*

Emnat, po të jetë se nuk ndeshet në moskuptim, përdoren në formen e pakryeme; në disa raste shkruhen në formen e kryeme.

*puna flet vete, Miresia asht nji veti e cmueshme.*

## Përemnat.

me, mi, te, i, e, ju, u, ma, ta, ja, ja, jua, ua shkruhen kur nuk del moskuptim dhe pa apostrof.

*m' i dha te hollat.* *Ua dha letren*

me, mi, ma, ta, ja, jua, ua - mia, tua,

tuejavet, etj.

*disa, këtij, këso, kësosh, kësaj, kësish.*

*kësyrësh.*

## Ndajfoljet (adverbat).

që mbarojnë me isht, shkruhen me siglen isht.

*miqsisht, vllaznisht, urtisht, burrnisht.*

**Lidhëzat.**

pse, saqe, ase, veçse, kinse, ndonse, në qofte se, tuë qenë se, shkruhen të bashkanjituna, mbasi stenografija asht fonetike dhe si fliten ashtu shkruhen.

*saqe, a-se, veç-se, kin-se, ndonse, në qoftë-se,*

*tuë qenë se, etj.*

# MËSIM XVII.

## Mbi Ndajfoljet (adverbat), që mbarojnë me misht nisht, visht, sisht, bisht.

Siç e kemi spjegue keto ndajfolje (adverba), shkruhen me siglen *isht,* dhe po të mos ndodhe moskuptim, edhe tue lanë jashtë m-n, v, s, b.

**Shembulla.**

*gabimisht, botnisht, dobësisht, udobisht,*

*darovisht, etj.*

Gjithëashtu emnat qe mbarojnë me *isht*, shkruhen me siglen *isht*.

**Shembulla.**

*gisht*, *mish*, *pishë*, *bishë*, *këmishë*, *shish*, *tish*, *etj.*

USHTRIM.

## MËSIM I XVIII.

### Fjalët me eshë.

Në fjalët qi mbarojnë me *eshë*, *sh* lihet pa u shkrue tue u zevëndesue me nji e stenografike.

#### Shembulla.

*mbretneshë*, *robnëshë*, *mikneshë*, *mikeshë*,

*katileshë*, *etj.*

### Substantivat me osh.

shkruhen me nji *o* e nji pasvisë *e*, tue lanë jashte sh.

*bukurosh*, *djalosh*, *djaloshe*.

### Mbiemnat.

Mbiemnat ma i nxetë, ma i math, ma i vogel, ma i njërzishëm e të tjere shkruhen të bashkuem tuë lanë jashtë pa shkrue *i*.

## Shembulla.

*ma i zoti, ma i miri, ma i trashi, ma i keqi,*

*ma të xetë, ma pratik, ma i math, ma i vogel,*

*ma i njerëzishen, ma i sjellëshem, ma i kuq,*

*ma i zi, ma i verdhë, ma i meshirëshem,*

*ma i shquëti, ma i vlesfhëmi, etj.*

---

## Ndajfoljet (Adverbat).

Edhe pse regullisht shkruhen ndamas, në stenografi, po të mos ndodhë mos-kuptim, mund të shkruhen të bashkuem.

*kurr ma ngusht, kurr ma mire, etj.*

**Fjalët qi fillojnë me Kusht,** mund të shkruhen me siglen *kush,* tue lane jashte *sh* (gjithmonë kur nuk ndeshet në moskuptim).

**Shembulla.**

*kushtrim,* *kushtim,* *kusht.*



*Fjalët*: ç' thue, ç' kerkon, ç' don, ç' ti t' ia t' u' a etj. shkruhen të baschkueme:

*ç' thue,* *ç' kerkon,* *ç' don,* *ç' ti' a,* *t' u' a.*



# MËSIM XIX.

## Foljet (Verbat).

**Me pasë:**

*Kam,* *ke,* *ka,* *kemi,* *keni,* *kane.*



*Kishe,* *kishte,* *kishim,* *kishit,* *kishin.*



*Pata, pate, pati, patëm, patët, patën.*

*Të kem, të kesh, të ketë, të kemi, të keni, të kenë,*

*do të kem, keshë ketë, kemi, keni, kenë.*

*Do të kishe, do të kishte, do të kishin,*

*do të kishit, do të kishin.*

*Paskam, paske, paska, paskemi, paske, paskan.*

*Paskëshe, paskëshim, paskëshit, paskëshin.*

*Paça, paç, pastë, paçim, paçit, paçin.*

*kam pasë etj...*

*pata pasë a pasur etj.*

*Kishe pasë, a pasur etj.*

*Kam me pasë etj... tue pasë pasë.*

*Kam me pasë pasë etj...*

*do të kem pasë pasë etj... Të kishe pasë etj,*

*paskam pasë, paskëshe pasë,*

*Paç pasë etj.*

# MËSIM XX.

**Me qenë :**

*Jam, Je, asht, Jemi, jeni, jena.*

*qeshë (kjeç), qe (kje), qe (kje), qemë (kjemë),*

*qetë (kjete), qenë (kjene).*

*ishe, ishe, ishte, ishim, ishit, ishin.*

*do te jem, do te jesh, do te jete, do te jemi,*

*do te jeni, do te jene.*

*do te ishe, do t' ishe, do t' ishte, do t' ishim,*

*do t' ishit, do t' ishin.*

qenkam, qenke, qenka, qenkemi, qenkeni,

qenkan.

qofsha, qofsh, qoftë, qofshim, qofshit, qofshin.

kam qenë etj..... pata qenë etj..... kishe qenë etj....

kam me qenë etj..... Kam me pasë qenë etj...

Do të kem qenë etj..... Të kemë qenë etj.....

Të kishe qenë etj..... Paskam qenë etj.....

Paskeshe qenë etj..... Kishe me qenë etj....

*Kishe me pasë qenë etj.*  *Do të kishe qenë etj.*

*Paça qenë (kenë) etj...*  *Jij,*  *Jini,*  *Tue pasë qenë.*

---

USHTRIM PËR PËRKTHIM.

Ishte ora pesë e mbramjes, e pranë nji kopshti populluër po shkojshin njerzit tufa, tufa per të shetit. Petri i vogel gjindej aty pranë me t'jatin e nuk i shpetonte gjë prej sysh, Mbas pakë kohë shkoj andej nji puntuër me petka pune, me ftyrë e me duër pakë të nxime. Ky dukej si dhija ndër dhen, në mes t'asaj njerëzije të veshun per bukuri dhe këjo kundeshti (kunderti) i ra në sy fort djalit dhe e pyeti t'ane:

Babë persë lypen puntorët? Po të mos ishin puntorët i tha i ati, kishim për të vdekun urije, nuk kishim per të pasë (me pasë) as shtepì, as rrobe per t'u veshë e as shtresë me fjetë. Të pelqejnë ndofta njerëzit e veshun me petka të bukëra qe shkojnë udhës e pra duhet t'a dijshë se tuë filluë prej sendeve ma të vogla, prej fijevet të thjeshta deri te sendet ma të persosuna, të gijtha këto kanë dalë nga duërt e puntorve. Të shtruëmit e kësaj rruge ku po ecë, drujt e pemët qe janë mbjellë për anësh, urat e shumë sende të tjera, të gjitha i kanë ba puntorët. Çdo copë bük i ka kushtue nji mund i math e i gjatë bujkut i cili mbjell token në shi e n'erë dhe e korrë aren në pishen e zhegut. Prandej nderoni puntorët qe me djersë të ballit fitojn buken e tyre e na pregatisin të gjithë sendet qe na nevojiten. Të keshë pra gjithmonë parayshë se si punët e mendjes ashtu edhe ato të duërve janë per t'u nderue.

# MËSIM XXI.

## Sigla.

*aty pranë, pas pakë kohë, Këshilli Kontroluës,*

*Kësh. Ministruër, K. E. F. K., cilido qe,*

*marëdhanje, marëveshje, jashte - me, dish - diç,*

*dishka (diçka), ash, qetash, fish, dyfish,*

*njifish, trefish, dyfishim, sadoqi,*

*të drejtash, të shtremtash, prallash, pallavrash,*

## PËR KËTHIM NË SHKRIM STENOGRAFIK.

Këshilli Kontrolues vizton mandatet për çdo pagesë.

Këshilli Ministruer mblidhet 3 herë në javë në mbledhje të zakoneshme për çeshtje shtetnore.

Qe kur kam fillue m' u marrë me mesimin e stenografis, puna m' asht dyfishue.

Shqipnia perbahet prej shum krahinash e shum qytetesh.

# MËSIM XXII.

## Foljet (Verbat).

**Ne kërkue:**

*Kerkoj, etj.*



*Kerkova, etj,* .



*Kerkoshe, etj.*



*Kerkofsha, etj.*



**Fjalë qe rrjedhin prej kësaj Folje.**

*Kerkim, kerkesë, Kerkohem* (mënyra lidhore e tashme).



Në këte mënyrë zgjedhohen të gjitha foljet qe kanë këte zgjedhim si, ankue, dergue, perparue, bashkue, etj.

USHTRIM.

## Foljet. (Verbat).

Kur për arësyena grafike bashkimi *i O-s* mund të bahet me ma lehtësí në bashkëzanorin, atëheré babet jashtim nga rregulli i parë; gjitthéashtu, bahet edhe jashtim për mos me ndeshë në dy kuptime.

### Shembulla.

(Verbi: me anue, lexue, fillue, mprojtë etj.).

### Folja: me anue

*anoj etj...*



*anova etj...*



*anojshe etj...*



### Folja: me mprojtë

*Mproi etj...*



*Mprojta etj...*



*Mprojtshe etj...*



# MËSIM XXIII.

## Folja : Me lexue

*lexoj etj...*

*lexova etj...*

*lexojshe etj...*

## Folja : Me dermue

*Dermoj etj...*

*Dermova etj...*

*Dermojshe etj...*

Folja me dergue i shtrohet rregulles si folja me kerkue. Folja me dermue jovetëm qi grafikisht O. simbolizohet në bashkëzanorin, po nevojitet ky ndryshim edhe per mos me ndeshë në dy kuptime.

## USHTRIM.

*Ujku e Dhelpna.*

Nji herë ujku me dhelpnen banë shoqenì bashkë. Dhelpna tue kenë ma e dobët, ishte e shterngucme të bante si t'i thoshte ujku, prandej mendohej si t'a hiqte qafet mikun e vet të merzitëshem. Nji ditë duelen të dy me shetit në pyll. Ujku këthehet e i thotë dhelpnes: m'ep të ha gjekafesh, se ndryshe të hangra ty. Mos bre i tha dhelpna. Sa të me coptosh mue po të drejtoj tu shtepija e nji katundari i cili mban n'oborr dy qingja; po deshe vemi të marrim njenin. Ujkut i erdhi mirë këjo pune, vojten atje të dy së bashku, dhelpna rembeu kingjin, ja dha ujkut e vetë iku vrap. Ujku e perlau me dy kashatë e mbet i pa-ngim e deshi të hajë dhe tjatrin. Shkoj vetë t'a marri. Mbasi nuk kishte zgjuetín e dhelpnes bani poterë të madhe sa e degjuen gjindja e shtëpis. T'a pamen ujkun, lëshuene mbe te e varruen randë në kambë, po me e mbytë nuk mujten, keshtu qi me zori të math ujku mundi të ikte. Me nji herë vrapoj tu dhelpna dhe me zemrim i tha: M'a punove mirë tue me drejtue tu shtëpij e atij katundari ku kjeç tue lanë lëkuren. Po ç'faj kam un i gjegji dhelpna, njenin kingj t'a solla, faji asht i yti pse nuk u knaqe me aqë po deshe edhe tjetrin. Pra unë faj nuk të kam.

## USHTRIM.



# MËSIM XXIV.

**Folja: me shetitë.**

*Shetis, etj...*



*Shetita, etj...*



*Shetitëshe, etj...*



**Folja: me shitë.**

*Shes, etj...*



*Shita, etj...*



*Shitshe, etj...*



## Folja: Me falë.

*fali, etj...*



*falshe, etj...*



*fala, etj...*



## Folja: Me mujtë.

*mundem, etj...*



*mujshe, etj...*



*mujta, etj...*



Kështu me bujtë, me vuejt etj.



USHTRIM.

Damin e pësuem mos e këthe me dam, po kerko t'a këthesh në të mirë. Zyrtari i zellëshem i ban punët qe i besohen me kujdes e pa pasë nevojë me e shtye me punue. Sa të keshë kohë mos perto me mësue se prej mësimit kurrkush nuk asht pendue, po perkundrazi ka gjetë kurdoherë dobij. Njeriu në jetë do të perpiqet me jetue me nderë, se në këtë mënyre do të jetë e mira e vedit, e familjes, e vendit të vet e t' atdheut. Kush në të rijt e vet perton, në pleqní lengon (vuan). Kush asht i drejtë edhe pse ndonjiherë mund te ndeshë në zorime, nuk duhet të ligshtohet, se e drejta edhe pse ndonjiherë me vonesë, del në shesh. Burri i mire njifet në ditët të veshtira ; kush duron fiton. Deri sa ka shporta fiq, gjithë bota janë miq. Xhep... lep... Ma mirë nji mik se nji çifllik. Çarçafi me arna e trupi me barna, nuk qendrojnë dot; prandej rueje shendetin t' and, se po e humbe do të vuajsh, se shendeti ikë me okë e këthen me gram.

# MËSIM XXV.

## Fjalë njirrokëshe.

ca, da, la, lla, dha, gja, ha, ka, ma,

na, sa, ça, pra, ra, tra, va, vra, tha, etj.

## Numrat.

njiqind, dyqind, treqind, 5000, 50,000

600.000 4.000.000, 3 miljard, 4 bilion, mij,

mijaherësh, qindaherësh.

## Pakë Sigla.

*unanim, imun, imunitet, log, djalog,*

*katalog. Statut, ekonomi, nom, ekonom,*

*sof, filosof, akcion, korupcjon, rrishtas,*

*gjëkafësh, së bashku, përnjmend,* shi, mbushi.

---

## Folja: Me besue:

*Besoj, etj...*

*besova, etj...*

*Besojshe, etj...*

## Folja: Me hapë:

*hape, etj...*

*hapshe, etj...*

*Hapa, etj...*

## Folja: Me hanger:

*Ha, etj...*

*Hashe, etj...*

*Hangra, etj...*

## Folja : Me la :

*Laj, etj...*

*Lajshe, etj...*

*Lava, etj...*

V. O. - Në këte mënyrë zgjedhonen shumë kësi foljesh qi shkojnë mbas këtij zgjedhimi.

## Foljet riflesive (perpaltuër) M' u la etj.

zgjedhohen tue u shkrue në formen e pakryeme e n' aorist të bashkueme me u - n.

*Lahem, etj...*

*U - Jashe, etj...*

*U - lava, etj...*

*Madheshtia sjell shum të liga.*

Krezi, mbret i Lidis, ishte i permendun (në të) gjithë boten për pasunin e madhe qi kishte dhe prandaj kujtonte se ishte ma fatbardhi e gjithë njerëzvet të botës.

Nji ditë thirri Solonin, dhe i diftoj pasunin e madhe qi kishte, tue kuitue se ay do t' a quente nierin ma të lumin në botë. Mirë po Soloni, i cili mendonte ndryshe, pse lumterín e mvarte në vetijat e mira e jo në pasunin, e vuëni në shkallen e fundit të lumtënis, tue i thanë se askush nuk mund t' u quente i lumtum në botë, para se t' u shifte fundi i jetës.

Krezi u zemrue prej këtyne fjalëvet, po dikur i duëlen të verteta. Në nji luftë kunder Kyrit, mbretit të Persjanevet, ra rob tue humbë krejt pasunín qi kishte. Bashkë me pasunin kje tue humbë edhe jeten, sikur në çastin kur po ekzekutohesh, mos të kishte thirrë emnin « Solon ». Mundësi, te cilit i' a diftuen këte thirrje, mbassi mori vesht psehin e fali tue mendue se neser mund t' i ngjante edhe atij nji gja e këtillë. Mbaje mend pra këte historí e mëso vleren e saj.

*Deshira e teperme asht smundje.*

Deshira e teperme per pasuní asht nji smundje e keqe. Këjo e shtynë njerin qi të perdori mjete fitimi edhe të shndershme, si shperdorime e ndonjiherë vjedhje, kusarí e vrasje. Këto faje për veç qi sjellin me vehte denim të rande, po ma në fund sjellin edhe humbjen e pasunis, të nderit, të lirís e të jetës.

Gjithashtu damtohet edhe ai, qi epet teper mbas ruëjtjes së shëndetit, pse tue besue se nuk ka shëndet, kur gjendet me të vertete mirë, bahet shëndetlig. Po kështu damtohet edhe ai qi dishron të permendet kurdoherë për nji punë dhe mundohet si e si të lavdojë vehten.

Prandej, të rrimë larg prej këtyne veseve.

# MËSIM XXVII.

## Foljet e pa-rregullshme.

### Me bertite.

*Bertas, etj...*

*bertiteshe, etj...*

*Bertita, etj...*

### Me leçite.

*leçis, etj...*

*leçitëshe, etj...*

*leçita, etj...*

Kështu shkruhen edhe foljet e tjera qi shkojnë mbas këtij zgjedhimi.

## Me ardhe:

*vi, etj...*

*vishe, etj...*

*erdha, etj...*

## Me diftue.

*Diftoj, etj...*

*diftojshe, etj...*

*Diftova, etj...*

V. O. - Mbas këtij zgjedhimi shkojnë foljet me tregue e të tjera kësodore.

## Me paditë:

*Padis, etj...*

*paditshe, etj...*

*padita, etj...*

## Me shkatrue:

*shkatroj, etj...*

ose etj.

*shkatrojshe, etj...*

ose etj.

*shkatrova, etj...*

ose etj.

Të gjitha foljet me roj shkruhen në kete mënyrë.

---

Kujtoj se verbat (foljet) qi binë ma shpesh në bisedim i kemi parapa. Në rast se ka mbetë pa u parapa ndonji të shkohet mbas zgjedhimit të foljes të ndonji nga mënyrnat e parashikueme.

# MËSIM XXX.

## USHTRIME LEXIMI.

De Amicis.

V. O. - Ndonjiherë për mâ lehtësi, mbasi lihet jashtë ny-u, shruhet fjala në gjenitiv. Në shumëz *mbasi lihet jashtë nyu* kur ndeshet ne moskuptim, në gjenitiv, ose ne dativ, mund te shkruhen prapashtesat.

Shembull : mjerimevet, lindjevet.

# MËSIM XXX.

USHTRIME LEXIMI.

De Amicis.

V. O. - Ndonjiherë për mâ lehtësi, mbasi lihet jashtë ny-u, shruhet fjala në gjenitiv. Në shumëz *mbasi lihet jashtë nyu* kur ndeshet ne moskuptim, në gjenitiv, ose ne dativ, mund te shkruhen prapashtesat.

Shembull : mjerimevet, lindjevet.

# MËSIM XXXI.

**Disa prefiksa në gjuhe të huej, po qi në gjuhë t'onë kanë hyë dhe perdoren shpesh.**

*am, gram: Kilogram, telegram, program.*

*an: europjan, partizan.*

*al: personal, moral.*

*graf: stenograf, telegraf.*

*ante antecedent ; Kata- katastrofe, Kontra-*

*kontrabande kontravajtje; in: invencjon, interese*

*intervencjon, interval; meta - meter: metafizike*

*para: parafraze; proto: proto mars, protokol;*

*Ortho - orto: orthodoks; tra, tras - trans:*

*trasport, traskriptim; ion, - cjon : mision,*

*intervencion; meter - ment : moment, testament,*

*diameter; fest: manifeste, manifestim, pata:*

*patolog, Kata: Katalog.*

## Disa Sigla Parlamentare.

*administrue, administratë, Asemble, autonomi,*

*Statut, auktoritet, budget, Këshillues*

*K. Shtetit, K. Ministruer, Parlament,*

*Komisar, komitet, Diktim, Bashki, Këshilli, -i*

*Bashkis, Delegat, Kushtitutë, kostitution,*

*Dikaster, intendancë, legjislator, minister,*

*Minister i Fin. Min. i Jasht, Min. Drejtësis,*

*Min. P. F. SH. Min. ars. Rendi i ditës,*

*Parlamentar, President, Prokuror, Qeveri,*

*projektligjë.*

**Sigla.**

*Kvestor, tribunë, tribunal, Dhoma e Tregtis,*

*tregtar, dikur, qyshë kur, ma së pari, ngjarje,*

*ekstra.* njashtu.

## Disa njohunina mbi shkurtimin.

Me këte pjesë të stenografis nuk kam qellim me u shtyë fort gjatë, po do të mjaftohem me dhanë disa shkoqitje mbi shkurtimet pergjithësisht e mbi mënyrat e ndryshme të shkrimit, pa hyë me shperthye këte pjesë tanësisht, se po t'i a nisëshe nji të këtille veprimi, atëherë do të m'u donte me pregatitë nji liber në vedi, me shembulla e me ushtrime mjaft të gjana. Në pjesen e parë, i kam shpjegue disa mënyra shkurtimesh sidhe lanjen jashtë pa u shkrue të disa fjalëve, si nyje, prapashtesa e të tjera, të cilat edhe ato përfshihen në shkurtime, kështu qi ay qi mëson mirë pjesen e parë edhe pa shkurtime mundet me arrijtë shpejtësin e duhun e me kenë në gjendje me ndjekë e me marrë çdo bisedë. Natyrisht për ate qi ka msue mirë pjesen e parë, edhe keto njohuní të pakta kanë me qenë të vlefshme. Ma vonë, kur stenografia do të marrë nji perhapje në vendin t'onë, në asht se më paraqitet rasti, nuk do të mungoj t'a shperthej edhe këte pjesë në tanesin e saj. Per këte herë mjaftoj me dhanjen e njohunis se si bahen këto shkurtime.

* * *

Si quhet ky shkurtim; Ky shkurtim quhet « shkurtim loxhik » dhe bashkë me bashkëzanoret e bashkueme e simbolizmin e zanorëve, formon nji nder dobijnat kryësore të sistemit të Gabelsbergerit.

Shkurtimi bahet tue lanë jashtë nji pjesë të fjalës, qi në lidhje me krejt fjalin, kuptohet pa ndonji zorim. Shpeshherë mjafton të shenohet rraja e fjalës dhe në këte mënyrë nga kuptimi i fjalis tanë, lexohen dhe kuptohen ato fjalë të cunguerne.

Shkurtimi loxhik perfshinë edhe lanjen krejt jashte të fjales siç e kemi pa edhe ne pjesen e parë, lanje jashte të nyjevet etj dhe këtu në këte pjesë të vogel, do shkoqisim se mund të lihen jashte pa u shkrue edhe fjalë të tjera. Edhe këjo mënyrë asht nevojë me u dijtë, se kështu mund t'arrihet

nji shpejtesi shkrimi sa me mujtë me marrë, në shkrim çdo ligjeratë, sa do shpejt qi të flitet, me nji lehtesi e mundim të pakët.

Shkurtimi loxhik, ndahet në shkurtim rranjësor, formal dhe i perziëm.

## Shkurtimi rranjësor.

Shkurtimi rranjësor, shtihet në veprim rregullisht për fjalë dyrrokëshe ose shumërrokëshe. Me këte mënyrë shkurtimi, shpesh herë, mjafton të shenohet bashkëzanori fillimtar me të cilin nisë fjala ose zanori e diftongu i mesem qi ndjek rrokjen rranjë.

Bashkëzanori fillimtar shkruhet në vijen e themelit, kurse zanori ose diftongu i mesem qi ndjek rrokjen rranjë duhet të shkruhet mbi vijen e dytë ndihmëse. Në bashkezanorin fillimtar, po të jetë e munden, duhet të perfshihet edhe simbolizmi i zanorëve si edhe i diftongavet me zanorin u dhe y.

### Shembulla me bashkezanorin rranjë.

Frasheri asht emeni i bukur i nji fshati si dhe

emni i nji atdhetari e poetit te math Naim Frasheri.

Kundrejt Sarandes asht nji ishull qe i thone Korfuz.

Nji koker gështenjë mbetun e harruëme në pyll. I

math e i vogel janë të detyruëm m' e ruëjt Atdhen.

Nji shportë plot me molla. Fishta asht nji katund

ku ka lindë ma i madhi poet i Kombit t' onë, At

Gjergj Fishta.

Shkurtimi rranjësor siç e thamë edhe ma sipër mund të bahet edhe, me shenimin e zanoréve e të diftongavet. Edhe në këte rast, këto shkruhet në vijen e dytë ndihmëse.

**Shembulla.**

Nji punë e mirë sjell me vedi frytat e veta. Profesioni

i mesuësit asht i shejtë. Ushtrija msyëni me pushkë në

dorë. Arti i fjalës asht i mbrëndëshem edhe shpirtnor.

Fjalët janë o verbale o nominale, si mbas rrajet qi

kanë, prej nji verbi ose të nji emni.

---

## Shkurtimi Formal.

Për fjalët e simplerta (të thjeshta) bahet tuë shenue vetem rrokjen fillestare të fjales dhe të prapashteses. Rrokjet fillestare shkruhen në vijen e themelit, dhe kur ndjek U nen vijen e themelit. Prapashtesat në vijen e dytë ndihmëse.

### Shembulla.

Sikur të kishe edhe unë nji vajzë të mirë si ti.

E kam mik e s'mund t'i a prishi fjalen.

Fjala çfaqet me dy pamje, me gramatike dhe me

shprehje të fjalës.

Per fjalë të bashkanjituna (shumërrokëshe), shkurtimi formal bahet tue shenue rrokjen (germen) fillestare dhe prapashtesen. Për substantivat e fjalët në shumëz, shenohet rrokja fillestare e prapashtesa.

Fjalët qi fillojnë me ush, shkruhen nen vijen e themelit me vizen për sh.

Stenografia asht mjeshtrija me shkrue në nji vend sa

ma të ngushtë e sa ma shpejt.

Ushtrija ruén kufinin e qetësin e nji vendi.

Pemët blehen tu pemëshitesi.

Ndodhë shpesh herë qe popujt e nji Shteti, janë

kombësinash të ndryshme.

Gjyqi ka vendosë bashkëfajesin e shum personave.

Kam nevojë për nji paraqitje.

Për me mujt me i arrijt qellimit më duhet nji

mbështetje.

Kemi pasë nji bashkëkuvendim.

Për perpilimin e kësaj vepre m' asht dashtë me studjue.

Ky njeri asht nji vezhgonjës i mirë.



Punët e Shtetit i perkasin administratavet shtetnore.



Administratat krahinore u perkasin Komunevet.



Shkurtimi formal, në gjuhë t' onë paraqitet ma i lehtë dhe nuk len fort dyshim mbi interpretimin e fjalës së shkurtuëme, sidomos shkurtimi qe përmban rrajen dhe prapashtesen.

## Shkurtimi i përziëm

bahet tuë shenue bashkëzanorin fillimtar i ndjekun prej fjalës, tue lane pa shkrue prapashtesen, ose tuë shenue zanorin rrajë mestingull, i ndjekun prej prapashteses qi vjen.

Kúr ndjek U prapashtesa bahet nen vijen e themelit.

Studentat ndjekun mesimet rregullisht në shkollë.



Djaleria asht shpresa e Atdheut.



Telegrafi asht nji mjet shum i shpejt.

Për fjalët e bashkanjituna vlenë si bazë vija e dytë ndihmëse.

Gravet të malsís u-thonë malësore.

Budgeti konsuntiv, bahet prej Ministris se Financavet.

Ndër të gjitha mënyrnat shkurtimi, foljet, po të mos ndeshet në moskuptim mund të shenohen me prapastesat e mënyrës, të kohës e të numërit.

Ndër shkurtime mund të lihen jashte edhe foljet. Siglat nuk shkurtohen.

FUND.

